# DRITËRO & SADIJE AGOLLI



## SEKRETI I NJË DASHURIE JETËGJATË

Më 3 shkurt 2017 Dritëroi vendosi të flinte përgjithnjë, të bënte gjumin e përjetshëm. Ai vendosi të mos merrte ndihmë nga "sisët e miut", siç i emërtoi tubat e oksigjenit, ngaqë mushkëritë e tij nuk ngopeshin me frymën e tyre.

Ai i mbylli sytë vetë, fytyra ishte shumë e qetë, me një lloj nënqeshje. Trupin e kishte drejtuar si dhe kokën, me flokët e bardha, shumë të bardha, që ia kalonin edhe ngjyrës së argjendit, e kishte vendosur në mesin e jastëkut. Në ballë thellonin vijat e rrudhave, që kishin nisur ravijëzimin e tyre gjatë viteve të maturimit, pjekurisë dhe sidomos gjatë pleqërisë. Në ato rrudha fshiheshin mendimet, dilemat, vuajtjet, pyetje-përgjigjet e një jete të gjatë...

Ky është imazhi që më ka mbetur dhe dhe që më ndjek këto ditë-netë, këto muaj në shtëpi: në dhomën e gjumit, në krevat dhe në divanin e kuq kur flinte dy vitet e fundit, më ndjek me hapa të javashëm në sallonin e madh, ulet me mua në kolltukun e tij të përhershëm, ku mbështeste krahët e gjatë dhe vinte një letër të bardhë mbi tavolinë. Qëndronte në heshtje, ndiqte lajmet në televizor, hante mëngjesin rregullisht, nxirrte stilolapsin e zi, e vendoste mbi letër dhe në heshtje fillonte ditën duke shënuar ndonjë gjë në letrën e bardhë.

Shkrepte çakmakun, pasi e kishte mbushur me benzinë, ndizte cigaren *Kent*, pinte kafen ekspres *Lavazza* të Andreas dhe shijonte ditën me diell apo me shi, e nxehtë apo e ftohtë. Kur nuk kishte fjetur natën (dhe kjo ishte bërë e zakonshme) flinte përsëri mëngjeseve dhe ngrihej më i gjallëruar, më me humor, duke ndjekur rrjedhën e ditës me ngjarje, me letrën e bardhë përpara, me fjalorë apo enciklopedi në anë të tavolinës, me ndonjë libër me poezi që ia kishin dhuruar kohët e fundit.

Qetësia prishej nga tingëllimat e telefonit, që i binin fëmijët, të afërmit, miqtë për të na pyetur për natën, planet që kishim për të dalë në qytet. Asnjë herë nuk ishim vetëm, edhe kur dolëm në pension, por, sigurisht, bënim jetën e të moshuarve, si në gjithë botën.

I rralluam shëtitjet dhe daljet në Tiranë dhe në rrethe të ndryshme, dilnim vetëm për festa ose kur na ftonin në ndonjë aktivitet, përkujtimore a në ceremoni lamtumirash të miqve...

Megjithatë, ai e mbushte ditën me punë, pasi i kërkonin artikuj vazhdimisht, i kërkonin intervista, i kërkonin mendime për probleme politike, letraro-artistike, shoqërore. Edhe punën e kërkonte vetë, kur nuk ishte i angazhuar. Ai përgatiti dhjetëra dosje me artikujt që botonte, me blloqet me shënime, me poezi, me aforizma, me tregime, që kishte shkruar, por që nuk i kishte botuar.

- Çdo gjë që shkruhet, nuk humbet, zbulohet një ditë, po të dish ta ruash, - më thoshte vazhdimisht.

Prandaj i kërkonte Elonës blloqe të mëdhenj dhe dosje për të sistemuar dorëshkrimet dhe i vendosëm të dy në sirtarët e shumtë të dy bibliotekave: të dhomës së gjumit, më të shumtat, dhe të bibliotekës në studio.

Kur ditën e 3 shkurtit Dritëroi vendosi të flinte, u trondita shumë, shumë.

Pas 52 vjetëve bashkëjetesë kjo ishte hera e parë, sekreti i vetëm, që mori me vete, vendimi i parë dhe i fundit që nuk më pyeti që kur vendosëm të martoheshim së bashku.

Tani që jam më e qetë, pas 10 muajve të largimit të tij nga kjo botë, mendoj, se kishte menduar më parë që të gjitha veprimet t'i kryente vetë, nuk donte të dëshpëronte njeri, nuk donte t'i shihte të trishtuar, nuk i duronte lotët; sytë, sidomos sytë, kërkonte t'i shihte të qartë, ku të lexonte vetëm gëzimin.

Qysh në takimet e para të dashurisë, ne i kishim rrëfyer rast pas rasti çdo gjë njëri-tjetrit për vendlindjen, për familjen,

farefisin, shoqërinë, miqësitë... Mendoj se dhe besimtari më fanatik, nuk është rrëfyer tek prifti, siç i rrëfeheshim njëri-tjetrit në ditë-netët, që kalonim së bashku.

Dhe kjo filloi qysh natën e parë, kur iu dhashë në shtëpinë e tij, kur humba virgjërinë, që ishte gjëja më e çmuar për një vajzë në ato kohëra. Ky ishte vendimi im, pa marrë lejen e askujt. Atë natë të dy u lidhëm përjetë, u betuam, se nuk do ta lëmë njëri-tjetrin, ishte celebrimi ynë pa dëshmitarë, vetëm në dritën e zbehtë të hënës dimërore. Ne i dhamë njëri-tjetrit shqetësime dhe gëzime, vuajtje dhe dashuri, mundime, përpjekje, rëndime dhe lehtësime, psherëtima dhe lotë, por edhe të qeshura me shpirt, me zë të lartë, ndarje dhe afrime njësh, pra i dhamë njëri-tjetrit çdo gjë. Unë pata privilegjin, që u rrita qysh në moshën 22-vjeçare me Dritëroin, që u maturova, u poqa, u mplaka së bashku me Atë. Pata fatin e madh që atij ia pasurova Muzën për të shkruar një libër me 238 faqe poezi dashurie, përveç personazheve në romane, tregime, drama, komedi...

E ndjej veten të plotësuar në jetën time me Atë, pasi arritëm të kuptoheshim me një lëvizje dore, gishti, këmbe, syri, kollitjeje...

Ne kishim qenë kudo bashkë. Edhe shërbimet jashtë Tiranës përpiqeshim t'i bënim bashkë. Kur ai sëmurej (rrallë ndodhte, numëroheshin me gishtërinjtë e dorës) isha gjithnjë pranë tij. Edhe në kohën e socializmit, kur u sëmur me bronko-pneumoni dhe ulje tensioni, u shtruam të dy në pavionin 12 të spitalit të sëmundjeve të brendëshme; ishim bashkë edhe në Sanatorium, edhe në spitalin *Hygeia*, kur theu këmbën në pleqëri.

Unë nuk arrita ta kuptoj vendimin e tij, dëshpërimin e tij, lodhjen e tij nga "sisët e miut" oksigjen dhe patjetër i ka hequr vetë ato për t'u çlodhur përjetësisht nga mundimet 4-vjeçare me frymëmarrjen dhe kollën e thatë; nga vuajtja se po më lodhte me vajtje-ardhjet në spital, që në atë fund janari nuk isha pranë tij, si çdo herë.

Unë i thashë doktor Perlat Kapisyzit: "Dritëroi është mësuar

që të jem pranë tij edhe në spital. Mundësisht të rri pranë tij."

- Si do të rrish? Ku të marrim gjithë atë aparaturë për ta vendosur në një dhomë të veçantë, që të rrish bashkë me të? - m'u përgjigj prerë.

Unë po citoj një poezi, që është më pak e njohur nga Dritëroi, "Në pritje":

*Në rrugë është vonë e ngrin heshtja,*
*Zverdh hëna në perden e qiellit si buka e misrit,*
*Në guvën e duarve të mia ndrit shkrepësja,*
*Të ndizet cigarja me filtër.*

*Në guvën e gjoksit digjet ngadalë*
*Kandili i shpirtit,*
*Pres një grua nga porta të dalë,*
*Si drita e fundit e vitit.*

*Ta pijmë tok nga cigarja helmin e hidhur*
*Dhe vrerin e verdhë nga hëna,*
*Mbase kështu do të bëhemi pak më të ditur,*
*Në botën e çmendur me shpresa si fletë të rëna.*

Këtë përgjigje ma dha poezia e Dritëroit. Ai kishte parashikuar dhe parashikonte në qetësi, pa bërë alarme, çdo gjë. Ishte shumë i ditur, kishte kujtesë të mahnitshme, kishte logjikë, dinte të përmbante emocionet edhe në momentet më të vështira.

Edhe vdekjen e kishte parashikuar dhe tani kujtoj kur më thoshte: "Po të shtrohem në spital, nuk kthehem më gjallë në shtëpi. Është fundi im.''

E dinte, më mirë sesa mjekët, ecurinë e sëmundjes dhe të jetës së njeriut. Atë e kishte parashikuar qysh më 13 maj të 2014-tës, kur më bëri kushtimin:

*E dashur Sadije,*

*Të dua si jetën time, madje më shumë; unë dëshiroj singerisht që unë të vdes dhe ti të jetosh. Unë edhe i vdekur, do të ndjek për të të parë buzëqeshjen tënde, megjithëse kjo buzëqeshje, brenda errësirës së varrit nuk duket, por unë do të bëj të pamundurën, qoftë edhe me anën e një fluture, që do të dalë nga kockat e mia."*

*Dritëro Agolli*

Ai, megjithëse e deklaronte veten ateist, mund të them me bindje të plotë, se në gjak kishte trashëguar besimin bektashian, duke parashikuar se do të vdiste vetëm fizikisht, pasi shpirti i tij do të jetonte përjetësisht në frymën e çdo Njeriu të mirë dhe të bukur.

Ai mbetet Perëndia e Diturisë, Mënçurisë, e Dritës, në çdo kënd ku ka jetë.

Baba Ahmeti i Kuçit kur i vuri emrin, ia paracaktoi edhe të ardhmen, që e shoqëroi nga lindja deri sa i mbylli sytë, drejtoi trupin, vendosi kokën e hijëshme mbi jastëk, dhe në heshtje i dha lamtumirën të gjithëve, pa ankesa, pa ulurima...

Dhe këto i arriti duke bërë një jetë të plotë: me luftë, me përpjekje, me mundime, duke i dashur të gjithë pa përjashtim, ata që ndodheshin rreth e përqark tij. Por Ai duhet të jetonte edhe fizikisht, pasi kishte akoma për të thënë, për të folur, për të ndihmuar të tjerët, por duket se u lodh dhe vendosi vetë edhe fundin e jetës.

Mua më ka mbetur peng vetëm që nuk mora pjesë, siç kisha qenë gjithnjë përgjatë një jete, edhe në këtë vendim të tijin. Siç duket ka lënë fluturën që fluturon dhe më jep forcë për të shkruar këto rradhë, ka lënë fluturën kudo në shkrimet e tij, në sjelljet e tij, në mendimet e tij, në takimet me njerëzit e shumtë jo

vetëm në Shqipëri, por edhe në vendet e tjera ku ka shkuar dhe ka udhëtuar.

Kur kthehej nga këto udhëtime, sillte përshtypjet, mbresat, sillte blloqet me shënime, copëza letrash, sillte lapsa, stilografë dhe stilolapsa.

- Duhet çdo gjë - më thoshte - edhe lapsi, se të mbetet boja e stilografit apo stilolapsit, ndërsa lapsi, si më i vjetri, të mbaron punë, prandaj bli dhe lapsa, se atë e mpreh dhe nuk mbaron kurrë, të mbaron punë në çaste të domosdoshme, kur të vjen ndonjë mendim i vlefshëm.

Kur shkonte në takime, në vizita, në mbledhje, madje dhe kur dilte në shëtitje i merrte me vete këto mjete, me bllokun e vogël ose dy-tre copëza letrash dhe i fuste në xhep.

Çdo mbledhje, çdo takim letraro-artistik, shoqëror dhe politik e merrte me seriozitet. Përgatitej, hidhte dy-tre mendime në bllok apo në letër.

*- Duhet t'i respektosh njerëzit që janë mbledhur për të dëgjuar, që nga fëmija dhe deri tek më plaku. Fjalën duhet ta mendosh dhe ta hedhësh në letër, se ashtu ngjit më mirë. Ndërsa fjala që të vjen në çast, të gëzon apo të fyen pa të drejtë. Asnjëherë mos e nënvleftëso tjetrin, i çdo rangu qoftë, i çdo formimi, i çdo moshe. Duhet t'i përshtatesh, që të dëgjohet fjala dhe të komunikosh me atë* - më thoshte kur më shihte se unë prishja fytyrën apo rrudhja buzët në ndonjë rast, kur paragjykoja takimin apo ndonjë mbledhje si të parëndësishme.

Ai i vinte rëndësi edhe pamjes fizike. Nuk e kam parë asnjëherë të parruar, vishej me kostumin, që e mbante kur dilte në shëtitje apo në mbledhje.

Me këshillat e tij më ndihmonte në çdo problem që më dilte, në çdo shqetësim, i rëndësishëm apo i parëndësishëm, madje edhe për ndonjë budallallëk që më vinte nga naiviteti apo sinqeriteti im i momentit.

*- Me seksin e bukur duhet të sillemi me delikatesë të mos jemi brutalë, të mos e fyejmë, megjithëse kjo që më the, ishte një gomarllëk*

*me brirë* - më thoshte duke vënë buzën në gaz, për ndonjë pyetje të pamenduar që i bëja.

Harmonia familjare mund të prishet edhe nga një gjë fare e vogël në dukje, nga gjaknxehtësia, nga indiferenca, nga ndonjë veprim i pamenduar. Prandaj çifti, sidomos kur nuk janë njohur mirë, duhet të kenë kujdes të përbashkët.

Po kujtoj një nga ngjarjet që më shkaktoi shumë dilema për zgjedhjen time. Kjo ka ndodhur 45 vjet më parë, ngjarje të cilën e kam gjallë edhe sot që kam mbushur 75 vjeç.

Jetonim në apartamentin me dy dhoma dhe një kuzhinë të vogël në pallatin karshi ndërtesës së "Zërit të Popullit", qysh në vitin 1965 kur u martuam.

Po e përshkruaj ngjarjen siç më ka mbetur në kujtesë. Duhet të kem qenë 27 vjeç, ndërsa Dritëroi, burrë i pjekur, 38-vjeçar. Elona ishte e vogël, e dërgoja në çerdhe. Sa kisha mbetur shtatzënë me Artanin, 2-3 muajsh. Pleqtë e Dritëroit, babai Riza dhe nëna Xhexhe (Hatixhe) që jetonin me ne, nuk ishin atë ditë në shtëpi, kishin shkuar nga vëllai i Dritëroit, Tajari, për drekë.

Sapo u ktheva nga shkolla e mesme "Partizani", ku isha mësuese e gjuhës dhe letërsisë shqipe, e lodhur. Ngrihesha që në orën 4 të mëngjesit për të blerë qumështin, pasi zinin radhë. Ishin kohë të vështira për të siguruar ushqimet e ditës. Dritëroi si gazetar dhe poet ishte mësuar me një jetë të lirë prej bohemi. Erdhi i gëzuar me një shok dhe duke thirrur që sapo hapi derën e shtëpisë, m'u drejtua:

- Ç'bën nusja ime e bukur, të lodhën nxënësit çamarrokë? Të kam sjellë dhe një shokun tim për drekë, se nuk kishte ku të shkonte i shkreti. Sot jemi dhe vetëm, pa pleqtë, kështu që do të gëzohemi cazë. Verën e kam sjellë. Është verë Kallmeti, nga Shkodra, qyteti yt, që na përmend gjithnjë. Do të gëzohemi bashkë me Vangjushin (shoku i tij, Vangjush Zallëmi, gazetar në "Zëri i Popullit"). Kishin pirë disa gota konjaku në klubin e gazetarëve dhe ishin çakërrqejf e llafazanë.

- Sa të shohim disa libra në dhomën tjetër, nusja ime përgatit tavolinën dhe na thërret për t'u shtruar të tre së bashku, që të gëzohemi në këtë kohë të mërzitshme.

Dhoma e pritjes, siç e quanim, kishte një bibliotekë të pasur, sidomos me libra dhe revista në gjuhën ruse, me një raft me pasqyrë të madhe à la Bourbon, franceze, me kolltukë të mëdhenj. Ishte dhe një akuarium me peshq të vegjël të kuq.

Unë isha aq e lodhur, sa doja vetëm të pushoja, të rrija shtrirë dhe mos të flisja. U ngrita nga krevati, shtrova tavolinën me ato ushqime që kisha përgatitur ndërsa shishet e verës i mora dhe i derdha në banjo.

U shtriva përsëri, pasi lajmërova Dritëroin për tavolinën e shtruar.

Zhurmonin të dy, duke më lavdëruar për drekën.

- Po shishet e verës ku janë? Mos u kanë dalë krahët dhe kanë fluturuar për në Shkodër?! - bënte humor Dritëroi.

Në dhomën e gjumit erdha në vete për atë që kisha bërë, por tani nuk zhbëhej. Superlodhje nga puna, nga thashethemet për Dritëroin qejfli i pijes, që kishte disa ditë që pinte dhe binte në gjumë pasdrekeve, të tëra këto kishin bërë punën e tyre, derisa humba logjikën; isha edhe grua e re, pa përvojë. Isha rritur në një familje kur përveç kafes, nuk pihej pije nga asnjëri. Nuk njihja zakonet e Shqipërisë jugore dhe sidomos të fshatrave.

- Na nxirr verën tani, se nuk na shijon dreka e mirë që ke shtruar. Vangjushi i gjorë mezi ç'pret për të pirë gjakun e Krishtit - më fliste Dritëroi tek krevati.

- Unë e derdha në banjo, atje i ke shishet - iu përgjigja me një farë ndrojtjeje.

- Po unë i hapa shishet për të pirë verën me Vangjushin! Si mund t'i derdhësh në banjo ? - u nxeh Ai dhe më kapi për flokësh duke më rënë dy shpulla të forta.

Unë ngriva. As nuk qava, as nuk bërtita, por vetëm qëndroja e ngrirë në krevat, pa lëvizur.

Dritëroi mbeti në këmbë pranë meje dhe më shihte i hutuar. Vangjushin e dëgjova, që thërriti: "Ika unë Dritëro."

Dritëroi u hodh tek unë në krevat dhe më tundte, ndërsa unë kisha ngrirë, as lotë, as fjalë nuk nxirrja.

Atëherë Ai u ngrit dhe u ngjit një kat më lart tek shoqja ime e shkallës, Xhina Tanini, gruaja e Niko Taninit. Me atë ndanim shpeshherë shqetësimet e jetës së përditshme.

Kisha shumë vite, që nuk kisha provuar shpulla ose shkulje flokësh. Babai ishte autoritar në shtëpinë me 10 fëmijë, por vetëm na bërtiste, na shante kur bënim prapësira, ose kur nuk shkonim në shkollë. Ai sa nevrik ishte, aq i dashur dhe fjalë të ëmbla na thoshte.

Me nënën nuk e kishim dëgjuar të zihej. Mbyllej me atë në dhomë dhe i shprehte pakënaqësitë që kishte, shkarkonte lodhjen e ditës. Nënën e kisha parë të qante fshehurazi ose nxirrte rrobat tona dhe i lante në një legen të madh tek rrasa e pusit. Aty me lodhjen e të larave, shkarkonte dufin e mbledhur nga ne fëmijët, nga im atë dhe nga të tjerët. Porosia e vetme që më dha kur u martova ishte: "Mos mbaj në shpirt asgjë. Kur ke dëshpërim, nxirre jashtë, mos e mbaj brenda helmin, por përpiqu mos të shohin, se nuk arrin të shkarkohesh dhe të qetësohesh. Shko në ndonjë vend, ku të jesh vetëm me veten tënde, shaji, nxirre atë që të mundon." - më kishte porositur ajo.

Ashtu e ngrirë kujtoja vetëm nënën time, që i kishte bërë ballë jetës me 10 fëmijë. Çdo 1 vjet e gjysëm lindte mes dhimbjeve për të nxjerrë një krijesë, pale pastaj t'i mëkëmbte dhe t'i rriste; me një burrë fanatik që ia kursente fjalët e ëmbla, që punonte në shtëpi dhe në bahçe, madje gjente kohë të lirë për të mbjellë edhe lulet.

Në atë gjendje më gjeti shoqja ime, Xhina të cilën e thërriti Dritëroi.

Ajo erdhi e tronditur, se nuk kishte ndodhur asnjëherë që Dritëroi të ngjitej në apartamentin e saj.

*"Sadija është pak e sëmurë dhe nuk flet. Ulu, po deshe, poshtë, që ta shohësh, mos ka nevojë për ndonjë gjë"* - i kishte thënë.

Xhina sapo erdhi, u lëshua tek unë në krevat, më tundte, më fliste pa pushim, më përkëdhelte me fjalë dhe me duar.

"Ja sa të bukura të janë bërë flokët e tua të zeza dhe kaçurrela. Fol një fjalë. Ke harruar të flasësh. Foli Xhinës tënde. Çfarë të ka ndodhur?" - më tundte ajo mbi krevatin bashkëshortor.

Ndërsa Dritëroi sillej vërdallë sa në dhomën e gjumit, sa në studio, duke marrë ndonjë libër a revistë në dorë.

Atë natë, të vetmen gjatë 52 vjetëve e kaluam të ndarë, në dy dhoma (nuk ishin pleqtë në shtëpi), pa fjalë. Këtë ngjarje ia tregova vjehrrës, Xhexhesë dhe nënës time Fatushe. Xhexheja më tha: "Edhe ti merr zjarr si pushka e jevgut." Ndërsa nëna ime, si nënë më këshilloi: "Burri, sado i shkolluar të jetë, mbetet burrë, prandaj s'duhet t'ia prishësh, deri sa e detyron të të godasë. Ja pse unë flas shpesh me vete. Ju shaj juve, të gjithëve. Edhe Qerimin (tim atë) e shaj. Shpërthe, asnjëherë mos mbaj në shpirt pakënaqësitë, pastro shpirtin, se vuan më shumë, e mbyll në vetvete dhe ngrin siç ke ngrirë ti. I bën dëm edhe vetes, edhe Dritëroit që bëri gabim me ty. Kështu lehtësohesh dhe i sheh gjërat më me gjakftohtësi." - më foli ajo si filozofe, por këto leksione i kishte nxjerrë nga përvoja e jetës së gjatë me fëmijët dhe babain fanatik, dogmatik, i cili e mbante të mbyllur në shtëpi me ferexhe dhe perçe dhe më vonë me benevrekë e shami në kokë.

Kjo histori u mbyll dhe nuk e kujtuam asnjëherë. Dritëroi i ka shprehur në shumë poezi gjatë viteve, përjetimet e veta për këtë ndodhi, që përsëritet në jetën e çdo çifti.

Unë do të citoj një poezi, që më kujton ngjarjen: "Para dhe pas shkrepëtimës" të cilën e zgjodha mes shumë poezive të tjera:

## *Para dhe pas shkrepëtimës*

*Një qetësi e tmerrshme ra mbi tokë
Dhe s'pipëtinë zogj e bar e gjeth
Veç kuvendonin kokë më kokë
Këto stratege shirash e rrufesh.*

*Pastaj e hodhi blozën errësira,
Çdo gjë e ndali frymën dhe u tkurr,
Veç ndonjë gur shkëputej nga rrëpira
Dhe ankthi i rëndë ngrihej si një mur.*

*Të dukej se në heshtje diçka ziente,
Të dukej se të fshehta ishin grindjet
Dhe pritej një tronditje të shpërthente
Dhe me rrëmbim të hynte gjer në indet.*

*Por shkrepëtiu dhe malet kryelartë,
Si perandorë u ngritën prapë në fron;
Kurorën e rrufeve, krejt të artë,
Me mburrje e treguan në horizont.*

*Dhe bari derdhi gjithë gjelbërimin
Dhe zogjtë derdhën këngë e ligjërim,
I verdhi ankth me heshtjen dhe trishtimin
Rrëpirave u shkrinë me nxitim.*

*Dhe burri la dyshimet dhe mërzitë,
Dhe gruan përqafoi në prag me mall,
Pas shpine mbetën zënkat dhe mëritë
Dhe dashuri e hershme u ringjall...*

*Çdo gjë e turbullt, e paqartë u qartësua,
Çdo grindje e mërzitshme mori fund,
Se tërsëllima me rrebeshe u lëshua
Dhe botë e vogëlsirave u shkund.*

Ndofta ky është një nga ata sekretet kryesore të dashurisë së përjetshme, që më vjen në ndihmë edhe sot që jam në gjendje të vështirë shpirtërore dhe fizike. Ky është edhe sekreti i letërsisë që e ka frymëzuar dhe ka shkruar Dritëroi, që pëlqehet dhe lexohet nga shumë dashamirës të veprave të tij. Ai ka qenë njerëzor, që prekte shpirtin e njerëzve me gjithë veprën e tij, në poezi, në prozë apo në dramë, qoftë edhe në këtë letërkëmbim që do të lexoni, të shkruar 52-53 vjet më parë.

Nga ky letërkëmbim m'u zgjua kujtesa për një kohë që e kisha harruar, kishte mbetur në sirtaret e trurit, të fjetura vite dhe vite me radhë. M'u zgjuan vitet e para të njohjes, të dashurisë në mes dy të rinjve në botën e madhe dhe në kohë krejt të ndryshme nga kjo e sotmja. Në ato letra, të dashur lexues, do të gjeni naivitetin, sinqeritetin, modestinë, intimitetin e dy të rinjve, që kanë vendosur të lidhin jetën, fatet e tyre të përbashkët në njësh.

Në ndihmë më vjen përsëri Dritëroi me poezinë e tij "Letrat", i cili, duke pasur dhe fatin e një jete të gjatë, duke qenë i mënçur, i ditur, filozof, nuk ka lënë pa cekur edhe atë, që duket e parëndësishme, që ka kapur me penën e tij gjithë dukuritë njerëzore, natyrore, shoqërore...

***Letrat***

*Kur dashuroheshim në kohën tonë,*
*Kur tretesha dhe digjesha për ty,*
*Nga njëri-tjetri letrat vinin vonë,*
*Kalonte dhe një muaj apo dy.*

*Po ndofta dashuria mbahej gjallë,*
*Se zjarrin mbanin letrat në udhëtim,*
*Me biçikletë a mushkë apo me kalë,*
*Me vapë e shi, dëborë dhe thëllim.*

*Kur dashuroheshim në kohën tonë,*
*Me zor na vinin letrat fshat-qytet*
*Nuk kishim nëpër dhoma telefonë*
*Dhe në ëndërr nuk kishte faks dhe internet.*

*Megjithatë, më mirë që nuk kishte*
*As telefon, as internet, as faks,*
*Se fjalë e nisur shpejt dhe mund ta vriste,*
*Një dashuri të vjetër për një çast.*

Dhe ja, përsëri më vjen në ndihmë Dritëroi, i cili më jep frymë dhe kurajo për të jetuar, për të punuar, për t'u hidhëruar, por edhe për t'u gëzuar me dorëshkrimet që ruajti, i sistemoi, i përgatiti, madje, shpesh dhe i emërtoi me titullin, siç ka bërë edhe me këtë libër. Në heshtje ka punuar, i ka lexuar këto dorëshkrime dhe i sistemuam bashkë.

Ai më shihte se unë isha e ngarkuar me punë dhe probleme të ndryshme të shtëpisë, jashtë shtëpisë, me daktilografimin e romanit "Arka e djallit", të artikujve që shkruante pa mbarim, punonte i vetmuar. Emocionet e ngjallura nga leximi dhe sistemimi i tyre, i mbante për vete. Ne nuk vuajtëm asnjëherë nga boshllëku, përkundrazi nuk kishim kohë të lirë për t'u sorollatur kot.

Për të mbaruar punët dhe dosjet, që ka lënë, duhet një institut me drejtori të veçanta, pasi i ka të fushave të ndryshme.

Edhe këto dosje që gjeti Elona, u hapën kur ende ishim në jerm, kur na ndiqte Dritëroi me hapat e tij të javashme.

Kur hap dosjet, ndjej dhimbje të thellë, të papërshkruar, e kam të vështirë të shkëputem qoftë ditën, qoftë natën, me gjithë ilaçet e shumta, që pi.

Vdesin pleq, vdesin të rinj dhe të reja nga aksidente apo sëmundje të rënda, vdesin fëmijë, shuhen deri sa japin frymën

e fundit të moshuar mbi 80-90 vjeç... Secili lë pas dhimbjen, një plagë të hapur, që ngacmohet vazhdimisht nga kujtimet, mbresat, nostalgjitë, me vdekjen asnjëri nuk mësohet. Edhe unë nuk po mësohem dot. Nuk kam dëshirë të dal, të pres dhe të përcjell njerëz, e ndiej veten më mirë në vetminë time, të hedh shënime, të shfletoj dosjen e letërkëmbimit, librin me poezi "E bukura, lozonjarja, tokësorja grua" dhe çdo gjë që ka lidhje me Dritëroin...

Kjo më qetëson. Pi kafe dhe cigare pa mbarim, megjithëse përpiqem t'i rralloj.

Mendoj si do ta përjetonte Dritëroi vdekjen time. E di, se megjithëse i dobët fizikisht do të shkruante poezi të bukura për jetën dhe vdekjen, për lindjen dhe ngrysjen e ditës, për zogjtë dhe lulet, për fluturat. Do të shkruante, megjithëse gishtërinjtë i kishte të shtrembëruar nga stërmundimi i një jete të tërë.

Megjithatë, unë nuk e prisja të vdiste. Shpesh herë e kisha parë në gjendje më të vështirë, me tension shumë të ulët, me frymëmarrje shumë më të rënduar, me duar që i dridheshin, me kokë të vendosur mbi dy jastëkë, ndërsa në datën 3 shkurt ishte i qetë, i qartë në mendime, me një fill humori për politikën e ditës dhe infermieret, që i shërbenin. Prandaj m'u mbush mendja gjithë këto muaj se Ai vendosi vetë të largohej nga kjo botë, kur unë dhe fëmijët nuk ishim pranë tij. Ai donte të vdiste i bukur, siç vdiq. U drejtua në krevat, kokën e rënduar nga mendimet e vendosi në mes të jastëkut, buzët i la pak të hapura me një nënqeshje...

Kjo më qetëson dhe them, se duhet të forcohem, që të arrij me aq sa nuk kam humbur mendjen, të botoj disa vepra që ka lënë: Letërkëmbimet "Dashuri në moshën e Krishtit", publicistikën, që mund të dalë në shumë vëllime, romanin e pambaruar "Vrasja e kukuvajkës", albume me fotografi e jetëshkrimin e tij.

Por për Dritëroin kanë shkruar dhe kanë folur shumë, kanë shkruar poezi, që mund të përmblidhen në disa vëllime...

Për ta mbyllur këtë parathënie, të shkruar me shumë vështirësi, kam zgjedhur këto tre poezi:

***E parëndësishmja***

*Vërtet ç'ka s'është e rëndësishme*
*Në ty e dua pa kufi*
*Sikur një gjë madhore të ishte*
*Sikur të kishte rëndësi.*

*Për shembull, palën e fustanit*
*Dhe kopsën e varur në një pe,*
*Apo tri qimet e nishanit,*
*Që për të trija bëj një be.*

*Ti qesh me mua shumë e hijshme*
*Kur them: ta dua si fidan*
*Atë ç'ka s'është e rëndësishme,*
*Se vetë i rëndësishëm jam...*

***Endërra e hapur***

*Larg nga njëri tjetri asnjëherë,*
*S'kemi qenë e s'jemi gjer tani;*
*Gjumi im për ty s'ka kyç në derë,*
*Ëndrra ime natën hapur rri.*

*Gjumin ma ke kthyer në ëndërr*
*Ku veç ti pa çelës hyn e del;*
*Ëndrrën ma ke mbyllur për të tjerët*
*Si një depo armësh në tunel.*

***Kur të jesh mërzitur shumë***

*Këtu s'do jem, do jem larguar*
*Në tokë i tretur si të tjerët,*
*Në kafenenë e preferuar*
*Nuk do të më shohin kamarierët.*

*Dhe nëpër udhët ku kam ecur,*
*S'do ndihet kolla ime e thatë,*
*Mbi varrin tim do rrijë i heshtur,*
*Një qiparis, si murg i ngratë.*

*Ti do trishtohesh atëherë,*
*Se s'do më kesh në dhomë gjallë,*
*Dhe kur në xham të fryjë erë,*
*Do qash me erën dalëngadalë.*

*Po kur të jesh mërzitur shumë*
*Në raft të librave kërkomë,*
*Atje i fshehur do jem unë.*
*Në ndonjë fjalë a ndonjë shkronjë.*

*Mjafton që librin pak ta heqësh*
*Dhe unë do zbres, do vij pas teje,*
*Ti si dikur me mall do qeshësh*
*Si një blerim pas një rrëkeje.*

**Sadije Agolli**
*1 dhjetor 2017*

[13.VII.1964]

E dashur Sadije,

Po punoj në shtëpi sot, se dua të mbaroj një artikull nga ata të ciklit të shërbimit tim në Korçë. Nuk më punojnë mëntë. M'u kujtove ti dhe, në vend të artikullit, po të shkruaj këtë letër. Sikur ta merrte vesh kryeredaktori, ç'komedi do të ishte!

Më duket se tani unë po e provoj që me të vërtetë të dua. Ndofta sa ishe këtu ti, më tërhiqnje instinktivisht si vajzë, si njeri i mirë, që donja të këmbenja dy-tri fjalë, që donja të ndjenja një frymëmarrje të ngrohtë. Po tani tek unë po vjen duke u thelluar një ndjenjë tjetër e fortë, e çqetësuar, me nerv të math. Unë nuk të kam thënë shumë ty për ndjenjat e mija ndaj teje, ose të kam folur përciptazi, se duhet të të flisnja sipas zakonit të përgjithshëm. Po tani unë rri i vetëm në dhomë e mendoj: Mos vallë unë veçse u ambjentova me këtë vajzë? Sikur të ishte kështu, do të ishte fatkeqësi. Pse? Sepse nuk ka gjë më të keqe se sa ambjentimi në marrëdhëniet e dy njerëzve që duan të martohen. Ambjentimi është ujë i fjetur, bile fare i palëvizshëm. Në ambjentim jeta jonë do të kalonte afërsisht kështu: Do hanim bukë në mëngjes, do shkonim në punë, do ktheheshim në shtëpi, do çlodheshim, do thoshim: "Dalim pak, hamë ndonjë pastë"? Do dilnim, do hynim në "Flora" apo "Kafe Tirana", do të të linja të futeshe ti e para për hir të mirësjelljes dhe etiketës. Do vinim në shtëpi. "E, po na thuaj ndonjë fjalë!" E unë do thosha ndonjë fjalë. Do mbaronim fjalët e do flinim. Ja ky është ambjentimi. Dhe këtij unë i kisha frikë, frikë si djallit. E shoh, pra, se unë nuk jam ambjentuar me ty në këtë mënyrë dhe as që mund të ambjentohem. Unë ty të dua në një mënyrë tjetër. Është një kërkesë shpirtërore e madhe, janë ca ndjenja të turbullta, bile ndonjëherë edhe si të egra. Tek ty unë gjithnjë synoj, gjithnjë përplasem, vij. Vij i ngatërruar; mos e dish se vij aq i qartë dhe aq shpejt ti më njohe e më analizove. Eh, moj fisheke! Veçse gjithnjë të dua.

Unë nuk jam aq i sjellshëm. Më mungon shumë etiketa në marrëdhëniet me seksin delikat. Ti edhe mund të mërzitesh ndonjëherë se gruaja do vëmendje, kujdes. Mua këto shpesh më mungojnë. Ja për shembull. Unë shkova në Korçë. Mund të të telefononja që andej. Harrova. Vij në Shkodër. Duke parë ambjentin, mund të jem më i rregullt në veshje e në të gjitha. Harroj. Nuk i bëj dot. E ndjej që janë ca gjëra të këqia në sjelljen time, po nuk ju shmangem dot. Unë e di që do ta kesh ca vështirë me mua, se jam i pagdhëndur, po kryesoren unë e kam: dashurinë e vërtetë për ty, jo një dashuri thjesht për një puthje në hënë.

E, si vajti kjo punë! Nis të shkruaj artikull dhe përfundoj në letër dashurie. E di ti se unë nuk di të shkruaj letra dashurie? Ti nuk e beson, po kjo është letra e katërt në tërë jetën time. Letra jote nga Shkodra më bëri shumë përshtypje dhe më trembi. Një vit të tërë ty do të mundohen të ta çkulën atë çka ke të bukur e të mirë ndryshe të tjerëve. Ti atje në rrethin tënd më duket se ke hyrë si një pykë në një dru të trashë e të vjetër, dru të madh, të pamposhtur. Ky dru çdo pykë mund të thyejë. Kam frikë, se, megjithëqë dashuria shpesh vajzat i bën heroike, ti, duke dëgjuar ngaherë të flitet keq për mua, do të mërzitesh e do të ftohesh, do bëhesh si të gjithë dhe druri i madh e i vjetër do vazhdojë jetën e tij të mëparëshme pa u çqetësuar. Çuditem me ca njerëz. Si nuk ka përtuar ai plaku komshi për të shkuar tek yt atë e për të më mbuluar mua me baltë? Unë me asnjë plak nuk kam pirë, se nuk kam ç'të bisedoj me njerëz të tillë. Njeriu kur pi ka dëshirë edhe të bisedojë, të bëjë muhabet. Ne kemi patur një komshi e ky ishte i ati i I.GJ., një shkodran i vjetër dhe i nderuar. Ai vetë është një qefli i rakisë sa s'bëhet. Si është e mundur të ketë derdhur mbi mua kaq baltë? Ky plak i urtë na ka parë ne të dyve për krahu. Jam i bindur se do të ketë qënë ai vetë që i ka folur keq të t'eti. Çuditem edhe nga një fakt tjetër. Gruaja e Ilirit, dmth nusja e plakut, i pat thënë Xhexhesë se ata kanë një të kushërirën e Ilirit për të martuar. "Mirë do të ishte sikur Dritëroi të fejohej me të". Natyrisht

që unë as e vura në zjarr atë ujë. Pastaj gruaja e Ilirit filloi të më shajë në sy të të tjerëve. Si është e mundur që unë për kushririën e tyre të mos jem pijanec dhe për ty të jem pijanec. Po ti mos u mërzit nga këto. Janë thashetheme të zakonëshme. Një njeri i urtë ka thënë se asaj dardhe që ka kokrra i bijen me gurë.

Ti më thua që unë të bëj një kostum. Më duket se nuk ka ndonjë rëndësi. Dramaturgu dhe poeti i dëgjuar francez, Korneli nuk i jepte asnjë rëndësi veshjes dhe delte jashtë si të mundëte. Kur një miku i tij desh ta kritikonte për këtë, ai iu përgjegj: "Mos vallë kështu jam më pak Kornel?" Me këtë nuk dua të justifikoj vehten. Sidoqoftë po të duash ti, edhe kostumin mund ta bëj. Unë nuk dua që ty të të bëjnë me nerva. Bile mendoj, që edhe ato dreq shënja (shënja quhen?) t'i dërgoj. Veç ty mos të të mërzitin.

Unë nuk mund të mos të të shoh ty. Ti duhet të vish në Tiranë herë pas here. Tek unë do të vish dhe jo tek ndonjë i huaj. Është një këmbëngulje e kotë ajo e njerëzve të tu. Në qoftë se ti e ke lidhur jetën me mua, s'ka përse të bësh "dashuri me ferexhe". Tani po e le letrën se më kërkojnë artikullin.

Të puth,
Dritëro

P.S. *Nuk donja ta nisnja këtë letër, se e dinja që do të vinte më vonë se sa të mbrinja unë në Shkodër. Megjithatë mendova që ta dërgoj, pasi çka është shkruar nuk duhet të humbasë. E mbajta letrën në xhep vetëm për arsye se m'u duk mjaft sentimentale ajo që kisha shkruar! Unë në përgjithësi jam sentimental, megjithëse shkruaj kundër sentimentalizmit. Në përgjithësi, unë nuk i kam aq qejf letrat, po ti më shtyn të bëj kundër dëshirës sime. Se të dua, prandaj, moj fisheke!*

D.
[16.VII.1964]

[9.VIII.1964]

E dashur Sadije,

Do të të shkruanja më parë, po pata frikë se vallë do të ishe në shtëpi, kur të vinte letra ime. Më the se do shkonje në Shëngjin. Le që ç'të të shkruaj! Unë vij kaq shpesh në Shkodër tek ti, sa që posta me tërë ato mekanizma mbetet prapa.

Në Tiranë tani bije shi e unë mendoj për ty. "E gjora, them, shkoi në plazh të prehet! Në vënd të rrezeve të diellit gjeti erë e shi!" S'ke ç't'i bësh, kur nuk i ec të varfrit njeri!

Të shtunën ti më bëre një lajm-thirrje[1]. Isha me nerva, se u zura me një bilmes, po kur mendonja se do flisnja me ty e do dëgjonja zërin tënd, qetësohesha pakëz. Po edhe zërin tënd nuk e dëgjova, se, siç duket, llogaritjen e kohës ti e kishe bërë keq. Erdha pastaj në shtëpi. Këtu ishte qetë, vetëm herë pas here dëgjohej kolla e thatë e babait nga kuzhina. Piva duhan dhe vura Sonatën e 8-të të Bet'hovenit. Ajo të pëlqen edhe ty. Më shumë ndjehet, kur je vetë e kur ke në shpirt pak trishtim. Mos e merr për të keq! Nuk ankohem ndaj teje, që nuk dolle në telefon; për din e iman, nuk ankohem, veçse po ta tregoj si ngjarje pa të bërë ndonjë koment. Ti, padyshim, duhet të shkonje në Shëngjin. Unë dua që ti të prehesh e të jesh mirë. Mua më vjen shumë keq që ti nuk zbavitesh në këtë kohë të lirë, që nuk çlodhesh, ashtu si mund të çlodhet një intelektual normal (ti tani hyn në radhën e intelektualëve).

Unë e shoh që larg teje pushtohem nga një mërzi. Edhe kur lexoj libra, duke kaluar me sy nëpër radhët, më kujtohesh ti, më kujtohet ndonjë veprim apo ndonjë ngjarje që ka të bëjë

---

[1] *Lajm-thirrje*: Njoftim në formën e një telegrami që i dërgohej dikujt në atë kohë për ta lajmëruar të paraqitej për një bisedë telefonike në një orë të paracaktuar.

me ty dhe qëndroj për një copë herë ose të qesh me vehte ose të të sjell ndër mënd ty. E bëhem si miku im i dashur don Kishoti, që ëndërronte në ndonjë han të qetë për Dylqinjën e tij. (Mos të fyeva që të krahasova pa dashur me Dylqinjën e nderuar? Ajo ishte shumë e mirë, megjithëse miku im i dashur don Kishoti e kish idealizuar tepër). Tani, unë jam dhënë kaq shumë pas teje, sa po të ishe ti një çupë lozonjare (dhe dashka zoti që ti s'qënke), mund të më vërtitnje nga të donje dhe si të donje. Po unë e ndjej se ti e meriton këtë dashuri dhe jam shpirtërisht i qetë.

Do të thuash ti se çfarë bëj unë tani? Pasi lexova ca libra për bombat, po lexoj një vëllim të Lion Fojhtvangerit nga historia e Romës pas vdekjes së Neronit. Dikur e kam çfletuar shpejt e shpejt, po këtë herë po e shijoj. Nga ky shkrimtar unë mësoj më tepër se nga dhjetë shkrimtarë të tjerë të mëdhenj. Kam edhe mjaft telashe të tjera: shkruaj, citoj, botoj. Gjithnjë trurin e kam të kurdisur. Ndofta nga të tëra këto andralla truri nuk më çkurdiset as natën dhe kam një pagjumësi të bezdisur, që meriton mallkim. Siç duket nga pagjumësia ngrihem në mëngjes i hutuar. Nga ky hutimi im i përjetshëm dje u turpërova në rrugë. U përplasa me një grua që kish blerë një tas kos tek një privat që e kemi në mëhallë. U përplasa dhe, o Allah, gruas i ra kosi para këmbëve të mija. Tasi u thye dhe pantallonat e zeza të mija u bënë me pikla kosi të bardha. Një breshëri fjalësh të rrepta u derdhë mbi mua nga goja mitraloz e asaj gruaje. Xhexheja[1] nuk ishte që të m'i fshinte pantallonat dhe u mora vetë me këtë punë, që nuk është aq e këndëshme. Ja se ku të shpie pagjumësia! Të të kisha ty, Sadije, këtu, ndofta do të isha më normal dhe jeta ime patjetër do të ishte më e mirë. Pse vallë ti je bërë aq e afërt dhe e domosdoshme për

---

[1] *Xhexheja*: Formë e shkurtër e emrit Hatixhe, emrit të nënës së Dritëroit, siç thirrej në familje. Për "të bukurën Hatixhe" D. Agolli ka shkruar një poezi të njohur.

mua? Unë mendoj se po të mos ekzistojë një domosdoshmëri e tillë njeriu nuk duhet të martohet, se ai do të gënjejë vehten.

Për pak harrova të të thosha se do të vij të shtunën më 15 gusht, ora 8. Më prit.

Të puth,
Dritëro

[19.VIII.1964]

E dashur Sadije,

Nuk e di se ç'ka ndodhur me mua. Në moshën e Krishtit unë të bëhem kaq i papërmbajtur në çfaqjen e ndjenjave të mija? Mjafton të qëndroj pakëz në vetmi e të jepem i tëri pas teje. Kurse kur jam me shokët nuk e kam mëndjen në muhabetin e përgjithshëm. Më thonë se paskam ndryshuar kaq shumë sa s'njihem. Unë nuk kam qejf të ndryshoj natyrën time, prandaj ngushëlloj vehten, duke menduar se shokët, me që dijnë historinë time me ty, gabojnë në gjykimet e tyre. Po ç'është e vërteta unë ju jap të drejtë atyre se diçka ka ndodhur. Në mesditë të jetës dashuria qënka e çuditshme.

Dua që në këtë çast të jem me ty. Ti të rrish karshi meje, të flasësh, të qeshësh. E di ti se më pëlqen qeshja jote? Ti qesh fare-fare[1].

E sheh si është natyra e njeriut e dyfishtë? Unë në tregime e në vjersha jam shumë i përmbajtur, apo jo? Edhe në shkrimet e dashurisë bile jam i përmbajtur. Po kur nis të të shkruaj ty dhe e humb gjakftohtësinë. Adio, gjakftohtësi, armë e shkrimeve të mija! Pse vallë? Kjo siç duket është merita jote. Unë në përgjithësi kurrë nuk kam hapur sytë rrugëve pas fustaneve, po tani i kam mbyllur fare - kudo vetëm ty të shoh.

Letra është një shprehje e çastit. Sikur ne t'i shkruanim letrat e t'i mbanim pa i dërguar qoftë edhe një ditë, natyrisht po të ishim në gjëndje shpirtërore normale, të tretën ditë do t'i grisnim e do të thoshim me vehte: ç'marrëzi kemi shkruar! Të tri letrat që të kam nisur para kësaj kanë plot marrëzira, se shpirtërisht nuk kam qënë mirë. Po mos u mërzit, njeriu

---

[1] *Fare-fare*: Me gjithë shpirt, shumë; fjalë me përdorim të rrallë.

duhet të ketë edhe çaste marrëzie, se do të na mbyste atëherë monotonia. Duhet të zbavitemi me ndonjë letër me nuanca anormale. Njerëzit zakonisht në këto letrat e dashurisë kanë qejf të bëhen ose hamletë, të tregojnë sa vuajnë e sa janë të mërzitur nga bota, ose të bëhen si xhaxhallarë të urtë me shprehje plot mirësi e didaktikë, t'i mësojnë vajzat të mos bijen në gabime, t'u thonë atyre se ka njerëz që janë të liq e ku të di unë. Këta u shëmbëllejnë atyre njerëzve, të cilët kur flasin me femra i venë më shumë rëndësi intonacionit të zërit, gjesteve elegante, manierës së të qëndruarit dhe harrojnë të mjerët, natyrën e tyre. Fatkeqët! Me këtë, pa ditur edhe vetë, bëhen të mërzitëshëm.

Unë sot gjithnjë kam jetuar me ty. Shkonja në rrugë - isha me ty, shkonja në kafe - isha me ty, shkonja në bibliotekë të kërkonja ndonjë libër - isha me ty. Po ç'u bë kjo, thosha me vehte, ëngjëll mbrojtës? Dreq o punë. Është mirë kur të duan, apo jo? Po jo kur të duan "se na bashkojnë zakonet dhe afërsitë krahinore!"

Kur të duan krejt ndryshe, krejt pa përcaktuar, pa rregulla, atëherë mund të jesh e lumtur. Unë nuk kam qejf të më duan me rregulla, nuk dua të hyj nëpër unazë si akrobat. Bile unë kam qejf kështu: nuk e ndjen vehten mirë me mua një ditë, thua: më mërzite, Dritëro, sot nuk të dua, nesër mund të të dua, m'u çduk tani nga sytë! Çaste të tilla ka, apo jo? Po njeriu është edhe rrufjan-hipokrit, që ka frikë të hapet e të shprehë gjithnjë të vërtetën. Megjithëse ti kështu nuk më ke thënë asnjëherë, po unë ka patur raste, që çaste të tilla, të shkurtra fatmirësisht, i kam nuhatur. E di që këto janë në natyrën e njeriut, prandaj as jam mërzitur fare. Po mos nuhatnja të tilla çaste, unë nuk do të të desha dhe nuk do martohesha me ty. I marrë, do thuash, po është e vërtetë.

Tani të të them pse nuk të kam marrë në telefon. E di ti se unë nuk kam qef të flas në telefon, se më mbarohen fjalët? S'di ç'të them. Që të flas, unë dua ta shoh njerinë, ose ta përfytyroj.

Në telefon as e shoh, as e përfytyroj. Nuk e kuptoj se si më ka lindur kjo mani e pse më mbyllet goja në telefon. Duhet të jetë ndonjë sëmundje! Prandaj mos ma merr për të keq që nuk të kam telefonuar.

Në Durrës nuk kam shkuar për të pyetur atë shokun tim, se ç'bëri me syzet që kam porositur për ty. E kam marrë ca herë në telefon, po ka qënë me leje dhe nuk më ka dalë.

Kam filluar të bëj një jetë më normale, më realiste. Për librin tim me tregime kam pyetur në ndërmarrje të botimeve e më kanë thënë se së shpejti duhet të dalë në qarkullim. Më nxori mjaft telashe ky libër. Sipas numrit ky është libri i katërt që botoj, po më i vështiri dhe më i ngatërruari. Ky i pesti me vjersha që po pregatit s'besoj të ketë fatin e tregimeve. Në vjersha jam në terrenin tim dhe di të orientohem, megjithëse një zvarranik më tha se shumë vjersha duhet t'i heq.

Lexova një libër nga Dostojevski dhe më ka lënë pa gjumë me tipat dhe figurat e tij të tmerrshme. Një burrë tërë natën mendon para qivurit të gruas së tij, që ka vrarë vehten. Cilat kanë qënë arsyet që gruaja e tij vrau vehten? Rreth kësaj shkruhet tregimi. Ka një moment të hatashëm. Burrin e ka ftuar një njeri në duel (përpara se ky të martohej). Ai refuzon, nuk pranon të bëjë duel. Të gjithë e quajnë frikacak. Pas shumë situatash gruaja e çdashuron atë. Ai është shtrirë e fle. Ajo merr revolen dhe ia vë në tëmbth tytën e hekurt. Ai hap sytë, e shikon me gjakftohtësi tytën dhe i mbyll prapë. Gruaja tronditet. Për herë të parë kupton se ky nuk është frikacak. Po si është e mundur që refuzoi duelin? "Të refuzosh duelin - tha ai - kërkon më shumë burrëri!"

Me të vërtetë është tregim i fortë. Gjynah që ti nuk e lexon dot.

E kështu, moj e dashur, mjaft griva, po e mbyll letrën.

Të puth,
Dritëro

[11.IX.1964]

E dashur Sadije,

Donja të të shkruanja që mbrëmë, po e lashë për sot në mëngjes. Mëngjesi është kohë optimizmi. Pak njerëz ka që janë pesimistë mëngjeseve. Le të besojmë se kjo është edhe koha më e bukur për të shkruar letra dashurie. Letrën nuk ia shkruajmë njeriut për ta mërzitur, po për t'ia ngritur humorin e për ta bërë atë më jetëdashës. Ti mua, edhe kur ke qenë e zemëruar, më ke shkruar letra të mira, të ngrohta e plot dashuri. E duke bredhur me sy nëpër radhët e shkrimit tënd të afërt për mua, unë kam ndjerë se ti më do me tërë mënt. Unë i dua njerëzit që e thonë fjalën me zë të lartë e me plot gojën. Për herë të parë kam rilexuar kaq shumë një letrën tënde. E kam fjalën për letrën e fundit. Ajo më ka bërë të mendohem. Megjithëse në dukje ishte letër normale, atë e përshkonte një notë pak e ftohtë. Nuk dua të them që letrat artificialisht të dalin të ngrohta; ato duhet të shkruhen siç ndjehen. As kam kërkuar dhe as kërkoj që mezor nëpër dhëmbë të më betohen për dashurinë në çdo letër e frazë. Kurrë nuk kam qenë i përkëdhelur nga dashuriçkat dhe nuk kam dashur kurrë të përkëdhelem. Unë nuk jam si ca që fejohen e martohen vetëm për të fjetur me gruan, pasi ajo të ketë bërë punët e kuzhinës. Për të patur një grua në krevat e për të ngrënë nga duart e saj një tas fasule apo çorbë, unë s'kam patur dhe s'kam kurrë nevojë.

Nejse, për ftohtësinë e letrës nuk të qortoj dhe s'dua me qortime t'u shëmbëllej meskinëve. Ti shkruaj si të duash dhe mendo si të duash për mua. Nuk dua vetëm që letrat të shkruhen sa për të kaluar radhën me sy gjysmë të mbyllur nga gjumi e me kokë të rënduar, as kur ke uri dhe e ke mëndjen atje. Natyrisht në këtë gjëndje nuk mund të dish si të përgjigjesh në ndonjë pyetje, e jo pyetje të dorës së dytë, po pyetjes kryesore të jetës.

Jeta ime këtej është e zakonëshme. Është po ajo zyrë, po ai klub, po ajo shtëpi. Në dhomën time të mërzitëshme janë po ato lule dhe peshq që ma kanë sjellë në majë të hundës. Do t'i nxjerr të gjitha jashtë - edhe lulet, edhe peshqit, edhe qilimin; do të mbaj vetëm librat dhe krevatin tim. Tani për tani nuk merrem me ndonjë punë të lodhëshme. Lexoj shumë dhe shkruaj pak. Megjithëse kam mjaft shokë dhe nga natyra jam optimist, e ndjej vehten çuditërisht të vetëmuar dhe me humor të keq. Dje kam pirë shumë konjak që në mëngjes dhe jam bërë tapë. U zura me njerëzit e shtëpisë dhe më thumboi një grerë në qafë. Aq më dhëmbi sa për pak më dolli pija. Tani që nuk të kam ty pranë nuk i vë rëndësi asgjëje: rri i parruar, i pahekurosur dhe me duar në xhepa. Kostumi s'ka ç'më duhet, e kam inat dhe nuk do ta qep.

Siç duket po fillon vjeshta. Në Tiranë është mirë nëpër kopshte. Të djelën mendoj të nisem vetëm në këmbë në mal të Dajtit, do fle në ndonjë fshat e do kthehem në mëngjes në Tiranë. Shtëpia më është mërzitur. Po të isha me lejë do të shkonja në ndonjë pyll në ndonjë kasolle rojtari. Sa keq që nuk mora sivjet lejë krijonjëse! Jam bërë pak qesharak apo jo? Ti patjetër duhet të jesh e zëmëruar me mua për ndonjë arsye. Edhe pse po i shkruaj këto radhë në mëngjes, kur njeriu është plot humor, letra ime më duket se ka dalë e rëndë. E kam grisur disa herë, po këtë radhë do të ta dërgoj. E prapë se prapë kjo nuk ka të bëjë me kryesoren: ty unë vazhdoj të të dua më shumë e më thellë. Bile nga që të dua shumë kam filluar të bëhem xheloz.

Të uroj ditëlindjen dhe të puth fort si më parë, edhe më fort akoma.

Të shtunën më datën 19 shtator më prit. Nuk më durohet pa të parë.

Yti, i mërzitshmi, plangprishësi
Dritëro

E dashur Sadije,

Të dërgova sot një letër. Letra ishte e marrë dhe mos e lexo. E shkrojta i mërzitur me një farë moskuptimi. Mua më vjen keq të të mërzit ty, po ndofta se të dua shumë shkoraj ndonjëherë marrëzira. Unë sot jam shumë i mërzitur dhe kurrë kaq fort nuk e kam patur nevojën tënde. Mos pimonja natën mesit. Ah dinja se ti vinja në këmbë për atje e do vinja.

Edhe një herë të lutem mos e merr megjithëmend atë letër. Po përfundoj se po më kërkojnë në redaksi.

Të puth shumë herë
e fort

11.5.64

Dritero

[11.IX.1964]

E dashur Sadije,

Të dërgova sot një letër. Letra është e marrë dhe mos e lexo. E shkrojta i mërzitur me një farë keqkuptimi. Mua më vjen keq të të mërzit ty, po ndofta se të dua shumë shkruaj ndonjëherë marrëzira. Unë sot jam shumë i mërzitur dhe kurrë kaq fort nuk e kam patur nevojën tënde. Mos punonja natën nesër, ta dinja se të vinja më këmbë gjer atje e do vinja.

Edhe njëherë të lutem mos e merr me gjithë mënt atë letër. Po përfundoj se po më kërkojnë në redaksi.

Të puth shumë herë e fort,
Dritëro

[24.IX.1964]

E dashur Sadije,

Sot nisem në Rrëshen me urgjencë. Dje më telefonoi Ramizi për të gjetur ca valutë[1], por nuk munda dot të kërkoj, sepse më duhej me doemos të nisesha. Kur të kthehem përsëri në Tiranë me doemos do të gjej aq sa ti kërkon, veçse kam frikë se mos i deshe shumë shpejt. Mendoj të shkëputem ndonjë ditë nga Rrësheni për të ardhur tek ti. Po të vij shpejt do të dukem drejt nga shkolla jote. Bën ftohtë dhe andej nga ato male të Mirditës do të ngrij, veçse në më ngrohtë fryma jote, po edhe ti do të jesh larg.

Mos u çudit që po të shkruaj me makinë. Nuk e kam penën me vehte dhe përtoj të ngjit shkallët ta marr.

Si je me shëndet, me gjëndje shpirtërore, me punë?

Hë për hë mirupafshim! Shpejtoj. Po më ik autobusi.

Të dua e të puth si gjithnjë.

Yti,
Dritëro

---

[1] *Valutë*: Në periudhën e triskëtimit quhej "lek valutë" një prerje e monedhës kombëtare që mundësonte blerje në dyqane të veçanta. Kjo monedhë kishte për qëllim tërheqjen e parasë prej tregtarëve. Nuk gjendej në qarkullim të lirë.

[5.X.1964]

E dashur Sadije,

Kur kthehem nga ndonjë udhëtim e kam shumë vështirë të ulem e të shkruaj përshtypjet e mija për gazetën, sepse andej nga kam qënë jam mësuar të vrej, të mbaj shënime, por jo të mendoj për t'i kthyer këto vrejtje e shënime në artikuj apo reportazhe. Nuk e merr me mënt sa përtoj të merrem me udhëtimin tim nëpër Mirditë. U mundova sot të shkruanja diçka, po s'dolli gjë. Të shohim nesër. Për ne që shkruajmë në gazeta e revista njerëzit mendojnë që kemi punën më të lehtë.

Kam dëshirë që ti të vish nesër pa pritur e kujtuar. Eh ç'do të vejë sikur të ngjasë një mrekulli e tillë! Patjetër tani që shkruaj unë këto radhë ti duhet të kesh bërë gjumin e parë se është vonë. Unë ndonjë herë jam si lugati, atje i qoftë të paudhit! Rrij vonë, zgjohem, braktis shtratin, lexoj ose mendoj kot.

Këto ditë i kam shkuar të zbehta, bile fare të murme. Kam dëgjuar shumë thashetheme e shpifje të liga (këto nuk kanë lidhje me ty), jam zënë e gati sa s'jam rrahur. Po tani jam i qetë dhe pres mëngjesin. Poemën që e lexove ti - po shumë të përmirësuar - më duket se do ta botoj në "Ylli"[1], pasi asaj redaksie ia kam premtuar.

Për ty mendoj gjithnjë, ngaherë të dua e të puth.

Dritëro

---

[1] *"Ylli"*: Revistë e përmuajshme politio-shoqërore dhe letraro-artistike që doli deri në vitet 1990. Në këtë revistë është botuar poema "Baladë për komisarin" e autorit dhe për të bëhet fjalë në letër.

[13.X.1964]

E dashur Sadije,

Edhe 33 vjetët e mija mbetën prapa. Dje nuk mendonja fare për ditëlindjen, bile e kisha harruar. Në mëngjes, sot, u kujtova. "More, po unë mbush 33 vjet"? - thashë me vehte. Nga s'jam hedhur në këta 33 vjet! Të rrish të mendohesh të zjen koka. Dhe kur po ikte i 33-ti vit, ose më mirë që kur kish hyrë, unë të njoha ty. Kjo ndofta ka qënë gjëja më e mirë në këta 33 vjet.

E ndjej vehten mirë. Ti më dërgove telegram, më more në telefon, të dëgjova të flasësh. Të hënën ne të dy nuk u ndamë aq mirë. Tërë rrugës kam qënë i dëshpëruar dhe asgjë nuk mund të më zbaviste. Në Milot nga hutimi e humba ombrellën. Nuk ka gjë, shkoi edhe ajo të kërkojë të tjerat.

Mua më duket se ti ke nevojë që unë të jem pranë teje. Ti nevrikosesh, nxehesh dhe duhet patjetër të kesh afër një njeri që të të përkëdhelë e të të qetësojë. Edhe unë bëhem ndonjëherë i padurueshëm, po jo se dua. Edhe ti bën ca pyetje fishekësh[1] në letër: "Mos t'u mërzita?" Unë vetë të kam zgjedhur ty të atillë që mos më mërzitesh kurrë.

Në dasëm nuk do të shkonja atë ditë, po ti po iknje shpejt dhe unë e shihnja se po më vërtitej një mërzi më e madhe se kalaja juaj[2]. Sikur mos kisha shkuar do të ishte më keq se do të zinja ndonjë qoshe e do të rrinja vetëm. E di që qyteti juaj ka shumë fjalë, por mua nuk më bëjnë përshtypje. Dasmat prandaj bëhen, që njerëzit të mos jenë si në ditët e zakonëshme. Më shumë më pëlqeu një shofer dhe i vëllai i Verës. Atje u

---

[1] *Bën pyetje fishekësh*: Bën pyetje të papjekura, pyetje pa kuptim.
[2] *Kalaja juaj*: Rozafa, kalaja e Shkodrës.

grinda me njërin se për t'u tallur e mori këngën "Te rrapi në Mashkullorë". Kur tha ai:

*Foli Çerçizi me gojë*
*Leri djemtë e mij të shkojnë*
*Se ju kuq ju bëj me bojë,*

unë i thashë, duke e përmbajtur inatin: "Çerçizi ka skuqur në ballë edhe bimbashë, kurse ti nuk din të skuqësh as …", e këtu thashë një fjalë që nuk ishte shumë e këndshme.

Librin me vjersha u mërzita duke e daktilografuar vetë dhe prandaj ia dhashë një daktilografisteje.

Ti më thoshe në telegram se Elena[1] lindi djalë. Unë i telefonova në shtëpi. Më thanë se ishte në punë. I telefonoj në punë. "Si moj, ç'bën atje? Ku e ke djalin"? Ajo u çudit.

Nga e more vesh ti se ka lindur?

Për paret mos kij merak se kam vënë agjentë të fortë për të kërkuar.

Ka mundësi që pak më vonë të vij andej afër me ndonjë shërbim dhe të dukem papritur e kujtuar nga ti. Po ky është hë për hë një projekt.

Si je tani? U qetësove? Kot sa bëhesh merak.

Të puth shumë,
Dritëro

[1] *Elena*: Është fjala për Elena Havalen, një nga shoqet e Sadijes.

[15.X.1964]

E dashur Sadije,

Që kur jam kthyer nga Shkodra nuk kam marrë asnjë letër nga ti. Kjo nuk është ndonjë kohë e gjatë, po kam dëshirë që gjithnjë të jesh pranë, të të dëgjoj, të të shoh. Për mua ti merr vesh se si jam e ç'bëj, pasi e shikon emrin tim në shtyp ngaherë e thua: Ja, jetuaka ky.

Megjithëse ti më the në telefon që të mos dukem në Shkodër një muaj të tërë, mua sikur s'më durohet kaq shumë pa ardhur.

Sonte isha në klub të shkrimtarëve dhe kur po iknja erdhi Elena me Ismailin[1]. Ajo më tha se kish marrë një letër prej teje. Erdha në shtëpi e thashë të të shkruanja nja dy fjalë. Këto nja tri-katër ditë kam qënë me një gjëndje shpirtërore të keqe. Bile dje më ishte mërzitur edhe vehtja. Të të kisha ty afër, si atëherë kur ishe studente, do të vinja të të takonja e ndofta do të lehtësohesha. Nuk e di si do të bëj gjer të vij në Shkodër tek ti.

Jam fare vetëm. Edhe *plaku*[2] edhe Xhexheja[3] kanë shkuar nga vëllai. Më duket se plaku do të shtrohet ca ditë në spital. Ai gjithnjë ankohet: më dhëmb këtu, më dhëmb atje. Plak njeri, i gjori. Ka qënë i fortë në rini, por ra përnjëherë. E gjora Xhexhe, e kaloi shumë keq rininë. Kurrë nuk pa asnjë përkëdhelje.

Po ti Sadije si je? A të dëshpërojnë nxënësit? Mua më vjen shumë keq kur ty të dëshpërojnë. Unë shpesh shaj vehten, kur të bëj ty me nerva pa dashur. Këtë radhë në Shkodër të kam

---

[1] Elena Kadare dhe Ismail Kadare.

[2] *Plaku*: *Formë familjare të thëni për babain e Dritëroit, Riza Agolli.*

[3] *Xhexheja*: Si në shënimin në faqen 33.

dëshpëruar. Edhe me ato paret të kam dëshpëruar! Jo se ato në vetëvehte kanë ndonjë rëndësi të madhe, po se kanë të bëjnë me kujdesin tim për ty. E di që duhet të jem më i kujdesshëm. Po unë kam bërë gjithnjë një jetë bohemi e nuk i kam vënë rëndësi kujdesit dhe etiketës.

Po afrojnë edhe festat. Ne duhet patjetër t'i festojmë bashkë, apo jo? Në klubin tonë pasnesër më duket se ka një mbrëmje. Më thanë Ismaili dhe Elena të vinja me ta. S'besoj të shkoj, se kam frikë mos pij. Dreq o punë, përsëri po e zë në gojë këtë fjalë!

Kam shumë dëshirë të të shoh.

Të puth fort,
Dritëro

[16.X.1964]

E dashur Sadije,

Po të dërgoj me Jani Toçkën 2.500 lekë valutë. 500 pas tri-katër ditësh. Më fal që i vonova, po nuk kam eksperiencë në punë të tilla, se nuk jam marrë kurrë me to. Tani sa po e mora letrën tënde të rreptë. Ke ca të drejtë, po ndofta e ekzagjerojnë pijen time. Dasmat nuk quhen dasma, po nuk u pinë njerëzit. Ky ka qënë zakon që në lashtësi. S'kam përse të të gënjej. Unë nuk e kam sëmundje të pirën. Mund të rri pa pirë edhe një pesëvjeçar! Po ta kisha sëmundje pijen, unë nuk do të isha i zoti të bënja asgjë. Ti e sheh se unë ditë për ditë botoj. Pse, mos kujton ti se unë i pirë i shkruaj ato? Siç duket tek ty po bëjnë përshtypje llafet në adresën time. Unë nuk jam hoxhë, që mos vë në gojë raki. Ata shkodranët e tu në dasëm u dehën me ujë. Unë nuk shkova si ata njëqind herë në nevojtore! E kam zakon që në dasma të jem gazmor e mos rri, për etiketë, me buzë të varura sikur të më ketë ngrënë macja gjizën. Ne nuk e kemi zakon që pas dasme të trillohen thashetheme. Ato që ndodhin në dasmë, mbeten në dasmë. Dasma s'pranon thashetheme. Njerëzit në dasma mund të rrihen, po prapë kjo nuk quhet marrëzi. Qënkan veshgjatë nga më veshgjatët ata që e kanë bërë të madhe pijen time. Unë në dasëm më shumë shkova nga mërzia. Ti më le vetëm mua që më 8.30 apo 9. Ku të vinja unë? Unë nuk vij në Shkodër se më ka marrë malli për ndonjë surrat, apo për xhamitë mizerabël, po për ty. Ti ike që kur ikin pulat në kotec, ç'të bënja?

Më fal që po nxehem, po nxehem se nuk jam indiferent. Unë ty të dua, e kjo nuk varet nga dashja apo mosdashja jote. Në Shkodër do të vij kur të dua dhe nuk më mban as muri i

llafeve, as i ndonjë gjëje tjetër. Për deri sa unë ty të dua asgjë s'ka fuqi që të më mbajë. Ti mendon se bëjnë efekt tek unë fjalët? Gjepura! Se mos jam unë ndonjë mashkull-nuse me pudër!

Të puth shumë,
Dritëro

[17.X.1964]

E dashur Sadije,

E kështu, tani do të pajtohemi, se tërë këtë javë jemi grindur. Edhe unë nuk jam sjellë mirë. Për atë që më thua ti në letrën tënde të rreptë se gjoja unë gabohem po të mendoj që nuk ka njerëz të mirë nga punëtorët, është një paralajmërim krejt i kotë. Unë kurrë nuk mund të mendoj një gjë të tillë, po gjithëmonë pikërisht punëtorët më janë dukur më të mirë edhe nga vehtja ime. E në përgjithësi unë për njerëzit kam mendim të mirë. Unë kur u njoha me ty nuk të thashë që më merr mua, se jam më i miri dhe të tjerë s'ka të mirë. Kjo duhet të të bënte ty jo të më duanje, po të më neveritnje. Pastaj në dashuri nuk ka kontratë: në qoftë se unë t'u bëra i mërzitshëm dhe i lik, ti mund të më thuash lamtumirë. Sikur të mendonja se tani Sadija iku nga unë e mbaroi puna e saj, s'ka njerëz të tjerë të mirë, do të isha jo vetëm budalla, por edhe qen bir qeni.

Tërë këtë javë nuk e kam ndjerë vehten mirë. Këtë letër po ta shkruaj në fund të javës, të shtunën. Kam qënë edhe i lodhur, edhe shpirtërisht i sëmurë. Letra jote më ka bërë shumë përshtypje. Unë e di që ti më do edhe se shkruan kështu, bile këtë e bën nga dashuria, po mua më çqetëson diçka tjetër. Ndonjë sjellja ime mjaft e lirë dhe e çkujdesur bën shumë përshtypje tek njerëzit që më njohin. Atëherë sjellje të tilla të mijat ekzagjerohen, kalojnë nga goja në gojë e vijnë deri në veshët e tu. Ti mërzitesh nga këto thashetheme, vuan shpirtërisht, mundohesh me vetëvehten. Prandaj këtej e tutje unë në Shkodër do të mundohem të sillem krejt si zyrtar; edhe në kafene kur të jem, do të pij limonadë, kafe dhe do ha një karamelkëzë.